# Besimi i muslimanit

التوحيد

< Shqip - Albanian - ألباني >

Grup autorësh

(Instituti i Mësimit të Gjuhës Arabe – Universiteti Imam në Rijad)

Përktheu: Jusuf Kastrati

Redaktoi: Driton Lekaj

بسم الله الرحمن الرحيم

**PARATHËNIE**

Lavdërimi i takon Allahut. Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje te Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona! Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush që e humb dhe atë që Allahu e lë në humbje nuk ka kush që e udhëzon. Dëshmojmë se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet dhe se Muhamedi ﷺ është robi dhe i Dërguari i Tij.

Libri "Besimi i Muslimanit", të cilin e keni në duar, është tejet i rëndësishëm, ngase flet për besimin në njëshmërinë e Allahut që në arabisht quhet teuhid. Teuhid domethënë që të gjitha ibadetet (adhurimet) t'ia kushtojmë vetëm Allahut të Madhërishëm. Kushdo që e lexon Kuranin dhe Sunetin e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ vëren qartë madhështinë e teuhidit, për shkak të të cilit Allahu i krijoi njerëzit dhe xhinët, i zbriti Librat e shenjtë dhe i dërgoi pejgamberët. Madje, suksesi dhe lumturia e vërtetë në të dy botët qëndron në jetësimin e teuhidit dhe në shmangie nga shirku, i cili është i kundërt me teuhidin dhe njëherazi mëkati më i madh në përgjithësi. Kushdo që vdes duke i bërë Zotit shirk, pra duke adhuruar dikë a diçka tjetër përveç Allahut, do të futet në Xhehenem, ku do të mbetet përgjithmonë.

Për këtë arsye, muslimani duhet ta kuptojë mirë teuhidin dhe ta jetësojë atë në çdo çast të jetës së tij dhe njëkohësisht të largohet nga shirku dhe ithtarët e tij, në mënyrë që kur të dalë para Krijuesit të Vet të jetë prej të shpëtuarve.

Allahu ua premtoi atyre që e adhurojnë vetëm Atë, pa i shoqëruar dikë a diçka në adhurim, Xhenetin, gjerësia e të cilit është sa qiejt e Toka. Vërtet, Allahu nuk e thyen premtimin.

Allahu ynë, bëna neve prej robërve Tu të devotshëm, për të cilët e ke përgatitur Xhenetin dhe ruana nga dënimi i Zjarrit dhe nga çdo gjë që tërheq hidhërimin Tënd!

Allahu ynë, o Rrotullues i zemrave, ruana nga devijimi dhe forcona zemrat në Fenë Tënde! Amin!

*Përkthyesi*

## SHTYLLAT E IMANIT (BESIMIT)

Besimi është lidhja më madhështore që ekziston ndërmjet njeriut dhe Zotit të vet, sepse njeriu është krijesa më fisnike që gjendet në tokë. Gjëja më fisnike që e ka njeriu është zemra dhe mendja e tij. Kurse, gjëja më fisnike në zemër është besimi, ndërsa, në mendje meditimi. Besimi është dhuntia më e madhe që Allahu ia ka dhënë njeriut.

Shtyllat e imanit ose bazat e tij kryesore janë gjashtë, si vijon:[1]

1. Besimi në Allahun.
2. Besimi në melekë.
3. Besimi në Librat e Allahut.
4. Besimi në të dërguarit e Allahut.
5. Besimi në Ditën e Gjykimit.
6. Besimi në kader (në caktimin e Allahut).

Këtë e dëshmon thënia e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ: *"Iman domethënë të besosh në Allahun, në melekët e Tij, në librat e Tij, në të dërguarit e Tij, në Ditën e Gjykimit dhe të besosh kaderin, pra se Allahu ka caktuar çdo gjë, qoftë e mirë a e keqe."*[2]

Imani, gjegjësisht besimi ka shumë degë, madje të gjitha veprat që bëhen në bindje ndaj Allahut hyjnë nën degët e imanit. I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Imani ka shtatëdhjetë e ca degë, më e larta prej*

---

[1] Përmendja e shtyllave të imanit këtu dhe dëshmia për to është shtesë e përkthyesit.
[2] Muslimi.

*tyre është thënia "la ilahe il-lAll-llah"*[3]*, ndërsa më e ulëta heqja e pengesës nga rruga. E, edhe turpi është degë e imanit."*[4]

**Përkufizimi i imanit**

Imani është besim me zemër, shqiptim me gjuhë dhe veprim me gjymtyrë.

Kjo nënkupton vërtetim të plotë për tërë atë që ka ardhur prej Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke u kujdesur mirë për kryerjen e obligimeve dhe largimin nga ndalesat. Kur u pyet i Dërguari i Allahut ﷺ se ç'është imani tha: *"Iman domethënë të besosh në Allahun, në melekët e Tij, në librat e Tij, në të dërguarit e Tij, në Ditën e Gjykimit dhe të besosh kaderin, pra se Allahu ka caktuar çdo gjë, qoftë e mirë a e keqe."*[5]

**Ndikimi i mëkateve në iman**

Mëkatet janë shmangie nga bindja ndaj Allahut. Çdokush që bën mëkate të mëdha ose këmbëngul në mëkate të vogla quhet mëkatar. Veçse, mëkatari nuk del nga imani duke bërë mëkate, por është besimtar mëkatar. Mirëpo, imani i tij dobësohet për shkak të mëkateve, sepse ato pamundësojnë plotësimin e imanit.

---

[3] La ilahe il-lAll-llah: Askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet. Përkthyesi.

[4] Muslimi.

[5] Muslimi.

**Llojet e mëkateve**

Mëkatet ndahen në dy lloje: të mëdha dhe të vogla.

Mëkate të mëdha quhen mëkatet që janë përcaktuar si të tilla në këtë botë dhe për të cilat ka ndëshkim në botën tjetër, si p.sh.: kur Allahu kërcënon vepruesin e tyre me Zjarr, kur e mallkon atë, kur hidhërohet prej tij ose ia mohon imanin. Këto mëkate janë të shumta, por më të mëdhatë janë: shirku, gjegjësisht të shoqëruarit Allahut dikë a diçka në adhurim, i cili shkatërron imanin, pastaj vrasja, amoraliteti, magjia, ikja nga beteja, ngrënia e pasurisë së jetimit, ngrënia e kamatës, mosrespektimi i prindërve, betimi i rrejshëm, dëshmia e rreme, gënjeshtra, vjedhja etj.

Kurse, mëkate të vogla quhen mëkatet për të cilat nuk ka dënim në këtë botë, e as kërcënim për botën tjetër. Por, muslimani duhet të largohet nga to, sepse vazhdimësia në to i shndërron ato në të mëdha.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ إِن تَجۡتَنِبُواْ كَبَآئِرَ مَا تُنۡهَوۡنَ عَنۡهُ نُكَفِّرۡ عَنكُمۡ سَيِّـَٔاتِكُمۡ وَنُدۡخِلۡكُم مُّدۡخَلٗا كَرِيمٗا ٣١ ﴾

**Në qoftë se ju u shmangeni gjynaheve të mëdha, që ju janë ndaluar, Ne do t'jua falim gabimet tuaja të vogla dhe do t'ju shpiem në një vend të nderuar.**[6]

[6] Suretu En-Nisa: 31.

**Pyetje**

1. Cila është gjëja më fisnike që e ka njeriu?
2. Cila është gjëja më fisnike që gjendet në zemër?
3. Cila është dhuntia më e madhe që Allahu ia ka dhënë njeriut?
4. Cila është dega më e lartë e imanit?
5. Cila është dega më e ulët e imanit?
6. Cili është përkufizimi i imanit?
7. Si u përgjigj Pejgamberi ﷺ kur u pyet për imanin?
8. Ç'janë mëkatet?
9. Cili është dallimi ndërmjet jobesimtarit dhe mëkatarit?
10. Cili është dallimi ndërmjet mëkateve të mëdha dhe atyre të vogla?

## BESIMI NË NJËSHMËRINË E ALLAHUT – TEUHIDI

Allahu i Lartësuar krijoi krijesat që ta adhurojnë vetëm Atë, duke mos i shoqëruar asgjë në adhurim. Për këtë shkak solli të dërguar dhe zbriti libra.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ وَمَا خَلَقْتُ ٱلْجِنَّ وَٱلْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ ﴿٥٦﴾ ﴾

**Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.**[7]

Po ashtu, thotë:

﴿ وَٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ وَلَا تُشْرِكُوا۟ بِهِۦ شَيْـًٔا ۖ ﴾

**Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim).**[8]

Pra, Allahu i Madhërishëm urdhëroi krijesat ta adhurojnë vetëm Atë dhe askënd tjetër pos Tij.

### <u>Llojet e teuhidit</u>

Teuhidi ndahet në tri lloje:

1. Besimi se Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, Rregulluesi dhe Ai i Cili jep jetë dhe vdekje quhet *teuhid Rububijje* (njësimi i zotërimit), sepse është besim në Zotin, i Cili bën çfarë të dojë. Në këtë lloj teuhidi besuan edhe idhujtarët në kohën e Pejgamberit Muhamed ﷺ.

Prandaj, Allahu i Lartësuar thotë:

﴿ وَلَئِن سَأَلْتَهُم مَّنْ خَلَقَهُمْ لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُ ۖ فَأَنَّىٰ يُؤْفَكُونَ ﴿٨٧﴾ ﴾

---

[7] Suretu edh-Dharijat: 56

[8] Suretu en-Nisa: 36

**Nëse i pyet ata se kush i ka krijuar, me siguri që ata do të thonë: "Allahu!" Atëherë, përse largohen prej Tij?![9]**

2. Besimi se vetëm Allahu i Lartësuar meriton të adhurohet quhet *teuhid Uluhijje* (njësimi i adhurimit). Në këtë lloj teuhidi kanë rënë në kundërshtim pejgamberët me ata të cilët morën "zota të tjerë", të cilët i adhuronin përveç Allahut.

3. Përshkrimi i Allahut me Emrat e Tij të bukur dhe Cilësitë e Tij të përsosura me të cilat e ka përshkruar Ai Veten e Tij dhe me të cilat e ka përshkruar i Dërguari i Tij ﷺ në Sunet[10] quhet *teuhid el-esma ues-sifat* (njësimi i Allahut në Emrat dhe Cilësitë e Tij).

**<u>Kushtet për të qenë besimi i shëndoshë</u>**

Për të qenë besimi i shëndoshë duhet plotësuar dy kushte:

Kushti i parë: *Sinqeriteti* ndaj Allahut të Lartësuar në të gjitha veprat dhe lënia e syfaqësisë[11] dhe dyfytyrësisë[12].

Kushti i dytë: *Pasimi*. Me këtë kemi për qëllim që burim i besimit të muslimanit të jetë Libri i Allahut dhe Suneti i Pejgamberit ﷺ. Prandaj, në çështjet e besimit nuk lejohet që ta pasojmë ndokënd verbërisht.

Këto dy kushte (sinqeriteti dhe pasimi) duhet të plotësohen në të gjitha veprat e mira, me të cilat muslimani afrohet te Zoti, Krijuesi i tij, në mënyrë që ato të jenë të pranuara.

---

[9] Suretu ez-Zuhruf: 87

[10] Sunet quhen fjalët, veprat dhe pëlqimet e Pejgamberit Muhamed (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem!). Përkthyesi.

[11] Syfaqësi quajmë kur dikush bën ndonjë vepër për ta parë njerëzit.

[12] Dyfytyrësia që është për qëllim këtu është kur njeriu shfaq imanin, kurse në zemrën e tij fsheh kufrin (mosbesimin).

**Pyetje**

1. Përse i krijoi Allahu krijesat? Sill argument!
2. Ç'është teuhidi *el-esma ues-Sifat*?
3. Cilin lloj të teuhidit e besonin idhujtarët?
4. Cilin lloj të teuhidit e kundërshtuan idhujtarët?
5. Cilat janë kushtet për të qenë besimi i shëndoshë?
6. Çka nënkuptojmë me fjalën pasim?

# EMRAT DHE CILËSITË E ALLAHUT

## Mënyra e besimit në emrat dhe cilësitë e Allahut

Prej dhuntive më të mëdha që Allahu ia ka dhënë muslimanit është të kapurit pas Kuranit dhe Sunetit dhe besimi në emrat dhe cilësitë e Allahut që janë përmendur në to, duke ia pohuar Allahut ata emra dhe ato cilësi që i ka pohuar Ai për Veten e Vet në Kuranin fisnik dhe që i ka pohuar për Të i Dërguari i Tij, Muhammedi ﷺ në Sunetin e pastër.

Muslimani ia përshkruan Allahut, Krijuesit të vet vetëm ata emra dhe ato cilësi që janë përmendur në Kuran dhe në hadithe të shëndosha, nuk e shëmbëllen Allahun me krijesat, e as që ia mohon emrat dhe cilësitë që Ai i ka pohuar për Vetveten.

Ajo që thuhet për cilësitë e Allahut thuhet gjithashtu edhe për qenien e Tij të shenjtë; pohojmë se Allahu ka qenie që nuk i ngjan qenieve tona dhe cilësi që nuk i ngjajnë cilësive tona. Dëshmi për këtë është vetë fjala e Allahut:

﴿لَيۡسَ كَمِثۡلِهِۦ شَيۡءٞۖ وَهُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡبَصِيرُ ١١﴾

**Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha.**[13]

Është e ditur se dëgjimi dhe shikimi i Allahut nuk është sikurse dëgjimi dhe shikimi ynë. Ai ka dëgjim dhe shikim ashtu si i takon Lartmadhërisë së Tij, ndërsa krijesat kanë dëgjim dhe shikim ashtu si u takon atyre.

Nga fjalët që i kanë thënë dijetarët e mëdhenj të fesë përkitazi me cilësitë e Allahut të Lartësuar është edhe thënia e Imam Ebu Hanifes

[13] Suretu Esh-Shura: 11.

(Allahu e mëshiroftë!), ku thotë: *"Allahu nuk i ngjan asnjë krijese."* Mandej thotë: *"Të gjitha cilësitë e Tij ndryshojnë nga cilësitë e krijesave; Ai di, por dija e Tij nuk është sikurse jona, ka fuqi, por fuqia e Tij nuk është sikurse jona dhe sheh, por të parit e Tij ndryshon nga të parit tonë."*[14]

Ndërsa, mësuesi i Imam Buhariut, Nuajm ibn Hamadi, ka thënë: *"Ai që shëmbëllen Allahun me ndonjë krijesë ka bërë kufër (ka mohuar), ai që e mohon atë, me të cilën Allahu e ka përshkruar veten e Vet ka bërë kufër dhe, në atë që Allahu e ka përshkruar për Vetveten ose që e ka përshkruar për Të i Dërguari i Tij, Muhamedi ﷺ nuk mund të ketë shëmbëllim."*[15]

Po ashtu, Is'hak ibn Rahavejhi ka thënë: *"Ai që i përshkruan Allahut diç, duke shëmbëllyer cilësitë e Allahut me cilësitë e ndonjë krijese të Tij ka mohuar Allahun e Madhërishëm."*

Allahu i Madhërishëm ua bëri të ligjshme robërve të Vet ta thërrasin Atë me emrat e Tij të bukur, duke thënë:

﴿وَلِلَّهِ ٱلْأَسْمَآءُ ٱلْحُسْنَىٰ فَٱدْعُوهُ بِهَا﴾

**Allahut i përkasin emrat më të bukur, andaj thirreni Atë (lutjuni Atij) me ta...**[16]

Njëkohësisht, i urdhëroi ata të mos i shtrembërojnë emrat e Tij, duke thënë:

---

[14] El-Fikhul-ekber, fq. 2.
[15] Tefsiri i Ibnu Kethirit, 2/220.
[16] Suretul-A'raf: 180.
[17] Suretul-A'raf: 180.

﴿وَذَرُوا۟ ٱلَّذِينَ يُلْحِدُونَ فِىٓ أَسْمَـٰٓئِهِۦ ۚ سَيُجْزَوْنَ مَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ﴿١٨٠﴾﴾

**Dhe largohuni nga ata që i shtrembërojnë emrat e Tij. Ata do të ndëshkohen për çfarë kanë vepruar.[17]**

Po ashtu, i urdhëroi ata ta lavdërojnë me cilësitë e Tij të përsosura, duke thënë:

﴿ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلْعَـٰلَمِينَ ﴿٢﴾ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ ﴿٣﴾ مَـٰلِكِ يَوْمِ ٱلدِّينِ ﴿٤﴾﴾

**Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit, Sunduesit të Ditës së Gjykimit.[18]**

Gjithashtu nxiti ata ta lartësojnë Atë nga çdo mangësi dhe e metë, duke thënë:

﴿سُبْحَـٰنَ رَبِّكَ رَبِّ ٱلْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُونَ ﴿١٨٠﴾ وَسَلَـٰمٌ عَلَى ٱلْمُرْسَلِينَ ﴿١٨١﴾ وَٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ
ٱلْعَـٰلَمِينَ ﴿١٨٢﴾﴾

**I lartësuar qoftë Zoti yt, Zoti i Madhështisë e i Lavdisë, mbi çfarë i veshin ata! Paqja qoftë mbi të dërguarit, dhe të gjitha lavdet e falënderimet qofshin për Allahun, Zotin e botëve![19]**

[18] Suretul-Fatiha: 2-4.
[19] Suretus-Saffat: 180-182.

**<u>Pyetje</u>**

1. Cilat cilësi ia pohon muslimani Allahut të Lartësuar?
2. Çka domethënë thënia e Allahut: **Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha**?
3. Cila është detyra e muslimanit përkitazi me emrat dhe cilësitë e Allahut që janë përmendur në Kuran dhe në Sunet?
4. Cili është vendimi për atë që e shëmbëllen Allahun me ndonjë krijesë?
5. Cili është vendimi për atë që mohon atë me të cilën Allahu e ka përshkruar Veten e Vet?
6. Çfarë thotë Imam Ebu Hanifeja lidhur me cilësitë e Allahut?
7. Cili është mendimi i mësuesit të Buhariut për atë që e shëmbëllen Allahun me ndonjë krijesë?

## BESIMI NË MELEKË

### Domethënia e besimit në melekë

Kjo do të thotë të besosh se Allahu ka melekë të cilët ekzistojnë dhe janë të krijuar nga drita. Ai i ngarkoi ata me çështjet e krijesave të Veta dhe i përshkroi me fjalët:

﴿ لَّا يَعۡصُونَ ٱللَّهَ مَآ أَمَرَهُمۡ وَيَفۡعَلُونَ مَا يُؤۡمَرُونَ ٦ ﴾

**Ata kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ata.**[20]

Dhe:

﴿ يُسَبِّحُونَ ٱلَّيۡلَ وَٱلنَّهَارَ لَا يَفۡتُرُونَ ٢٠ ﴾

**Ata e lavdërojnë (Atë) natën dhe ditën, paprerë.**[21]

### Pozita e lartë e melekëve

Allahu, për shkak të rëndësisë së tyre të madhe dhe pozitës së tyre të lartë tek Ai, bashkoi emrin e Tij me ta, kur foli për dërgimin e salavateve Pejgamberit ﷺ, duke thënë:

﴿ إِنَّ ٱللَّهَ وَمَلَٰٓئِكَتَهُۥ يُصَلُّونَ عَلَى ٱلنَّبِيِّۚ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ صَلُّواْ عَلَيۡهِ وَسَلِّمُواْ تَسۡلِيمًا ٥٦ ﴾

**Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me "selam"!**[22]

[20] Suretu et-Tahrijm: 6.
[21] Suretul-Enbija: 20.
[22] Suretul-Ahzab: 56.

Po ashtu, u betua në ta në disa sure të Kuranit, si në suret: es-saffat, el-murselat dhe en-naziat dhe i nderoi ata, sepse ata adhurojnë Allahun në mënyrë madhështore dhe i frikësohen Atij, me një frikë të madhe. Allahu, përkitazi me ta, thotë:

﴿ وَهُم مِّنْ خَشْيَتِهِۦ مُشْفِقُونَ ﴿٢٨﴾ ﴾

**Prej frikës së Tij ata qëndrojnë me nderim dhe frikë (se mos i ndëshkon).[23]**

**<u>Llojet e melekëve dhe gradat e tyre</u>**

Kurani famëlartë është i mbushur me përmendjen e melekëve, prej të cilëve janë Xhibrili, Mikaili dhe Israfili, të cilët janë të ngarkuar me shkaqet e jetës. Xhibrili është i ngarkuar me shpallje, ku bën pjesë jeta e zemrave dhe e shpirtrave. Mikaili është i ngarkuar me zbritjen e shiut, që është prej shkaqeve të jetës së tokës, të bimëve dhe të kafshëve. Ndërsa, Israfili është i ngarkuar me fryrjen në *sur* (bri), ku bën pjesë jeta e krijesave pas vdekjes së tyre. Prej melekëve janë edhe bartësit e arshit, ruajtësit (melekët që i ruajnë njerëzit), shënuesit e nderuar[24], Maliku – rojtari i Xhehenemit, Ridvani – rojtari i Xhenetit, meleku i vdekjes dhe Munkeri e Nekiri. Këta dy të fundit janë të ngarkuar me marrjen në pyetje të vdekurin lidhur me Zotin, fenë dhe Pejgamberin e tij.

---

[23] Suretul-Enbija: 28.

[24] Shënuesit e nderuar janë melekët që i regjistrojnë veprat e njerëzve. Përkthyesi.

**Domosdoshmëria e besimit në melekë**

Ne duhet të besojmë në melekë në mënyrë të përgjithshme dhe në mënyrë të hollësishme. Atij që i përmendet emri ose puna e tij besojmë në të në mënyrë të hollësishme, ndërsa, atij që nuk i përmendet emri ose puna besojmë në të në mënyrë të përgjithshme.

Numrin e melekëve nuk e di askush pos Allahut. Ai thotë:

﴿ وَمَا يَعْلَمُ جُنُودَ رَبِّكَ إِلَّا هُوَ ﴾

**Askush tjetër, përveç Tij, nuk e di numrin e ushtrisë së Zotit tënd.**[25]

**Pyetje**

1. Çka domethënë besimi në melekë?
2. Si i përshkroi Allahu melekët në Librin e Tij fisnik?
3. Përse Allahu përmendi melekët bashkë me emrin e Tij kur tha: **Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe melekët e Tij luten për atë**?
4. Cilët melekë i ngarkoi Allahu me shkaqet e jetës?
5. Çka do të thotë fjala e të Madhërishmit: **Askush tjetër, përveç Tij, nuk e di numrin e ushtrisë së Zotit tënd**?

[25] Suretul-Muddeththir: 31.

## BESIMI NË LIBRAT E ZBRITUR

**Çka do të thotë besimi në Librat e zbritur?**

Kjo do të thotë të besosh se Allahu u ka zbritur libra pejgamberëve dhe të dërguarve të Vet, të cilët, në të vërtetë janë fjalë të Tij dhe se çdo gjë që përmbajnë ata Libra është e vërtetë, udhëzim dhe dritë.

Besimi në të gjithë Librat e zbritur është i domosdoshëm. Ata janë të shumtë dhe askush nuk e di numrin e tyre, përveç Zotit. Librat që dihen janë: Fletushkat e Ibrahimit, Teurati, Inxhili, Zeburi dhe Kurani.

Dora e ndryshimit, shtrembërimit dhe zëvendësimit preku të gjithë këta libra, përveç Kuranit famëlartë, të cilin e mori Allahu nën përkujdesje. Ai thotë:

﴿ إِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا ٱلذِّكْرَ وَإِنَّا لَهُۥ لَحَٰفِظُونَ ٩ ﴾

**Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë.**[26]

Gjithashtu thotë:

﴿ لَّا يَأْتِيهِ ٱلْبَٰطِلُ مِنۢ بَيْنِ يَدَيْهِ وَلَا مِنْ خَلْفِهِۦ ۖ تَنزِيلٌ مِّنْ حَكِيمٍ حَمِيدٍ ٤٢ ﴾

**Atij nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjëra anë. Kjo është shpallje prej një të Urti që meriton të gjitha lavdet.**[27]

---

[26] Suretul-Hixhër: 9.

[27] Suretu Fussilet: 42.

**Pyetje**

1. Çka domethënë besimi në Librat e zbritur?
2. Cilët janë Librat e zbritur?
3. Cili është argumenti se Allahu e ka mbrojtur Kuranin nga shtrembërimet?

## BESIMI NË TË DËRGUAR

**<u>Domethënia e besimit në të dërguar</u>**

Kjo do të thotë të besosh se Allahu ka dërguar pejgamberë dhe të dërguar që ta thërrasin njerëzimin në atë që iu bën mirë atyre në këtë dhe në botën tjetër, të cilët janë të vërtetë në të gjitha lajmërimet e tyre. Ata kumtuan shpalljet dhe këshilluan popujt e tyre, i udhëzuan ata në çdo të mirë dhe ua tërhoqën vërejtjen nga çdo e keqe. Atë që i pasoi e përgëzuan me Xhenet, kurse atë që i përgënjeshtroi dhe kundërshtoi urdhrat e tyre e paralajmëruan nga Zjarri. I Lartmadhërishmi thotë:

﴿ رُّسُلًا مُّبَشِّرِينَ وَمُنذِرِينَ لِئَلَّا يَكُونَ لِلنَّاسِ عَلَى ٱللَّهِ حُجَّةٌۢ بَعۡدَ ٱلرُّسُلِ ﴾

**(Këta janë) të dërguar që kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve.**[28]

Jemi të detyruar të besojmë në mënyrë të hollësishme në të gjithë pejgamberët dhe të dërguarit që janë përmendur në Kuran dhe të besojmë se ka pasur edhe të tjerë.

**<u>Numri i të dërguarve dhe ata, në të cilët duhet besuar në mënyrë të hollësishme</u>**

Numri i tyre është i madh dhe atë nuk e di askush pos Allahut. I Lartmadhërishmi thotë:

﴿ وَرُسُلًا قَدۡ قَصَصۡنَٰهُمۡ عَلَيۡكَ مِن قَبۡلُ وَرُسُلًا لَّمۡ نَقۡصُصۡهُمۡ عَلَيۡكَۚ ﴾

---

[28] Suretu En-Nisa: 165.

**Për disa të dërguar të kemi treguar më parë dhe për disa të tjerë nuk të kemi treguar ty.[29]**

Numri i pejgamberëve dhe i të dërguarve që përmenden në Kuran është njëzetepesë, ata janë: Ademi, Idrisi, Nuhu, Hudi, Salihu, Ibrahimi, Luti, Junusi, Ismaili, Is'haku, Jakubi, Jusufi, Ejubi, Shuajbi, Musai, Haruni, Eljeseu, Dhul-Kifli, Davudi, Zekerijaja, Sulejmani, Iljasi, Jahjaja, Isai dhe Muhamedi, (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të gjithë ata!).

__Të dërguarit e quajtur ulul-azmi (të vendosurit, të paluhatshmit)__

Më të zgjedhurit e të dërguarve, gjegjësisht ata që u quajtën ulul-azmi janë: Muhamedi, Nuhu, Ibrahimi, Musai dhe Isai, të cilët i përmendi Allahu në suren esh-Shura, duke thënë:

﴿شَرَعَ لَكُم مِّنَ ٱلدِّينِ مَا وَصَّىٰ بِهِۦ نُوحًا وَٱلَّذِيٓ أَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡكَ وَمَا وَصَّيۡنَا بِهِۦٓ إِبۡرَٰهِيمَ وَمُوسَىٰ وَعِيسَىٰٓۖ أَنۡ أَقِيمُواْ ٱلدِّينَ وَلَا تَتَفَرَّقُواْ فِيهِۚ ١٣﴾

**Ai ju përcaktoi juve fe atë që ua pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musanë dhe Isanë. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të.[30]**

__Të dërguarit janë njerëz__

Të dërguarve (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!) u ndodhin të gjitha ato gjëra që u ndodhin edhe njerëzve tjerë, siç janë: gjumi, ngrënia, pirja, ulja, ecja, qeshja, sëmundja jo e neveritshme,

---

[29] Suretu En-Nisa: 164.
[30] Suretu Esh-Shura: 13.

martesa etj. Gjithashtu, dora e zullumqarëve mund t'i arrijë ata, i godasin lëndimet, dhuna, madje edhe mund të vriten, siç ka thënë Allahu i Lartësuar në Librin e Tij:

﴿وَيَقۡتُلُونَ ٱلۡأَنۢبِيَآءَ بِغَيۡرِ حَقّٖۚ ١١٢﴾

**...dhe pa kurrfarë të drejte, i vrisnin pejgamberët.**[31]

Pejgamberi ynë, Muhamedi ﷺ sëmurej, ndiente dhimbje, ankohej, e godiste nxehtësia, të ftohtit, uria, etja, e të ngjashme me to, të cilat janë veçori natyrore të njeriut. Porse, ata janë të mbrojtur nga mëkatet dhe cilësitë e këqija e të urryera.

**<u>Përforcimi me mrekulli që Allahu ua bëri të dërguarve të Vet</u>**

Allahu përforcoi të dërguarit e Vet me mrekulli, të cilat e dëshmojnë vërtetësinë e tyre, siç janë: shkopi i Musait, deveja e Salihut dhe Kurani famëlartë, duke ia shtuar kësaj edhe gjendjen e tyre të lartë shpirtërore dhe virtytet e tyre të larta, siç është durimi, fisnikëria, guximi, drejtësia, këshilla, njerëzia e plotë e sjellje tjera madhështore të ngjashme me to, të cilat dëshmojnë se ajo, me të cilën kanë ardhur pjegamberët është e vërtetë e pakontestueshme.

**<u>Pyetje</u>**

1. Cilët të dërguar quhen Ulul-azmi?
2. Përmend një ajet, në të cilin janë përmendur emrat e tyre!
3. Çka domethënë besimi në të dërguar?
4. Përse dërgoi Allahu të dërguar?
5. Me çka e përgëzuan të dërguarit atë që i pason ata?

---

[31] Suretu Ali-Imran: 112.

6. Nga cila gjë e paralajmëruan të dërguarit atë që i kundërshton ata?

7. Cilat veçori natyrore i kanë të dërguarit, dhe me se dallohen nga njerëzit e tjerë?

8. Me çka i përforcoi Allahu të dërguarit e Tij?

# BESIMI NË DITËN E GJYKIMIT

## Çka domethënë besimi në Ditën e Gjykimit?

Kjo domethënë të besosh në tërë atë që pohohet në Kuran dhe për të cilën na ka lajmëruar Pejgamberi Muhamed ﷺ lidhur me ngjarjet që do të ndodhin pas vdekjes, siç janë: sprova e varrit, dënimi dhe shpërblimi i tij, ndodhitë e Ditës së Kiametit, si: ringjallja, llogaria, peshorja, Xheneti, Xhehenemi e kështu me radhë.

## Sprova e varrit

Me fjalën sprovë, në këtë rast, nënkuptohet provimi i njerëzve në varret e tyre kur i thuhet njeriut: "Kush është Zoti yt, cila është feja jote, cili është pejgamberi yt?" Allahu i forcon ata që besuan me fjalën e fortë në jetën e kësaj bote dhe në botën tjetër. Atëherë, besimtari thotë: "Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe pejgamberi im është Muhamedi ﷺ", kurse ai që dyshonte do të thotë: "nuk e di, kam dëgjuar njerëzit duke thënë diçka e thashë edhe unë".

## Dënimi dhe shpërblimi në varr

Pas sprovës së varrit do të ketë dënim ose shpërblim deri sa të bëhet Kiameti i madh. Varri do të jetë kopsht prej kopshteve të Xhenetit ose gropë prej gropave të Zjarrit. Argument për dënimin në varr është thënia e të Lartmadhërishmit përkitazi me ithtarët e Faraonit, ku thotë:

﴿ ٱلنَّارُ يُعۡرَضُونَ عَلَيۡهَا غُدُوّٗا وَعَشِيّٗاۚ وَيَوۡمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ أَدۡخِلُوٓاْ ءَالَ فِرۡعَوۡنَ أَشَدَّ ٱلۡعَذَابِ ٤٦ ﴾

**Ata do të çohen para Zjarrit në mëngjes dhe mbrëmje (në jetën e varrit) e, kur të arrijë Ora (e Kiametit), do të thuhet: “Hidhni ithtarët e Faraonit në dënimin më të rëndë!”**[32]

## Kiameti i madh

Pas përfundimit të kohës së berzahut[33] ndodh Kiameti i madh. Shpirtrat kthehen te trupat, në të cilët ishin në dunja, pastaj ngrihen njerëzit nga varret e tyre për të dalë para Zotit të botëve. I Lartmadhërishmi thotë:

﴿أَلَا يَظُنُّ أُوْلَٰٓئِكَ أَنَّهُم مَّبۡعُوثُونَ ٤ لِيَوۡمٍ عَظِيمٖ ٥ يَوۡمَ يَقُومُ ٱلنَّاسُ لِرَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٦﴾

**A nuk mendojnë ata se do të ringjallen në një Ditë të madhe, Ditën, kur të gjithë njerëzit do të dalin para Zotit të botëve?!**[34]

Ky është Kiameti, për të cilin na ka lajmëruar Allahu nëpërmjet Librit të Tij famëlartë dhe nëpërmjet gjuhës së Pejgamberit të Tij, Muhamedit ﷺ. Në ndodhinë e Kiametit nuk dyshon asnjë musliman.

## Peshorja

Peshorja është realitet, në të do të peshohen veprat e robërve Ditën e Kiametit. I Lartmadhërishmi thotë:

﴿وَٱلۡوَزۡنُ يَوۡمَئِذٍ ٱلۡحَقُّۚ فَمَن ثَقُلَتۡ مَوَٰزِينُهُۥ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ٨ وَمَنۡ خَفَّتۡ
مَوَٰزِينُهُۥ فَأُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ خَسِرُوٓاْ أَنفُسَهُم بِمَا كَانُواْ بِـَٔايَٰتِنَا يَظۡلِمُونَ ٩﴾

---

[32] Suretu Gafir: 46.

[33] Berzah quhet koha ndërmjet dunjasë dhe ahiretit, përkatësisht që nga vdekja deri në ringjallje.

[34] Suretul-Mutaffifin: 4-6.

**Peshimi (i veprave), atë ditë do të jetë i drejtë. Ata që u rëndon peshorja me vepra të mira, do të jenë të shpëtuar; kurse ata që e kanë të lehtë peshoren me vepra të mira, do të humbin veten e tyre, për shkak se mohuan shpalljet Tona.**[35]

**Fletushkat e veprave**

Këto janë fletushkat, që i shkruajnë melekët në këtë dunja, që janë përcjellës e shënues të nderuar, e të cilat do të shpërndahen në Ditën e Gjykimit. Besimtari e merr librin e tij me dorën e djathtë, ndërsa krimineli me dorën e majtë ose pas shpine. I Lartmadhërishmi thotë:

﴿ وَإِنَّ عَلَيْكُمْ لَحَٰفِظِينَ ﴿١٠﴾ كِرَامًا كَٰتِبِينَ ﴿١١﴾ يَعْلَمُونَ مَا تَفْعَلُونَ ﴿١٢﴾ ﴾

**Mbi ju ka rojtarë (që ju vëzhgojnë), shënues të nderuar, që dinë gjithçka që bëni.**[36]

Po ashtu thotë:

﴿ فَأَمَّا مَنْ أُوتِيَ كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ ﴿٧﴾ فَسَوْفَ يُحَاسَبُ حِسَابًا يَسِيرًا ﴿٨﴾ ﴾

**Ai, të cilit do t'i jepet libri i tij në dorën e djathtë, do ta ketë të lehtë llogarinë.**[37]

Mandej, thotë:

﴿ وَأَمَّا مَنْ أُوتِيَ كِتَٰبَهُۥ وَرَآءَ ظَهْرِهِۦ ﴿١٠﴾ فَسَوْفَ يَدْعُوا۟ ثُبُورًا ﴿١١﴾ ﴾

[35] Suretul-A'raf: 8, 9.
[36] Suretul-Infitar: 10-12.
[37] Suretul-Inshikak: 7,8.
[38] Suretul-Inshikak: 10,11.

**Kurse ai, të cilit do t’i jepet libri i tij pas shpinës, do të lutet për të vdekur.[38]**

## Llogaria

Allahu do t'i llogarisë krijesat për punët e tyre, qofshin të mira a të këqija. Besimtari do të ketë llogari të lehtë. I Lartmadhërishmi thotë:

﴿فَأَمَّا مَنۡ أُوتِيَ كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ ٧ فَسَوۡفَ يُحَاسَبُ حِسَابٗا يَسِيرٗا ٨﴾

**Ai, të cilit do t’i jepet libri i tij në dorën e djathtë, do ta ketë të lehtë llogarinë.[39]**

Ndërsa, jobesimtari do të ketë llogari të rëndë dhe do të frikësohet aq shumë nga vështirësia e llogarisë, saqë do të shpresojë të ishte pluhur. Allahu i Madhërishëm e përshkruan këtë, duke thënë:

﴿يَوۡمَ يَنظُرُ ٱلۡمَرۡءُ مَا قَدَّمَتۡ يَدَاهُ وَيَقُولُ ٱلۡكَافِرُ يَٰلَيۡتَنِي كُنتُ تُرَٰبَۢا ٤٠﴾

**Ditën, kur njeriu do të shohë se ç’kanë bërë duart e tij dhe, kur jobesimtari do të thotë: “Ah, sikur të isha pluhur!”[40]**

## Pyetje

1. Çka domethënë besimi në Ditën e Gjykimit?
2. Çka nënkuptojmë me sprovën e varrit?
3. Çka i thuhet të vdekurit në varr?
4. Cili është argumenti lidhur me dënimin e varrit?
5. Kur do të japin llogari krijesat për veprat e tyre?
6. Përse shpreson jobesimtari të ishte dhe?

---

[39] Suretul-Inshikak: 7,8.
[40] Suretu En-Nebe': 40.

## HAUDI DHE SIRATI

**Haudi:**

Haudi është pellgu[41] i Pejgamberit Muhamed ﷺ te i cili do të shkojnë umeti islam në Ditën e Gjykimit dhe do të pinë ujë prej tij. Uji i tij është më i bardhë se qumështi dhe më i ëmbël se mjalti, numri i enëve të tij është sa i yjeve që janë në qiell, kurse gjatësia e tij është sa një muaj, po ashtu edhe gjerësia e tij. Kush pi një gllënjkë prej tij, nuk etet më kurrë.

**Sirati:**

Sirati është ura e shtruar përmbi Xhehenem që gjendet ndërmjet Xhenetit dhe Xhehenemit. Njerëzit e kalojnë atë në bazë të veprave të tyre. Dikush e kalon sa çel e mbyll sytë, dikush si vetëtima, dikush si era, dikush sikurse kali i shpejtë, dikush si shaluesit e deveve, dikush duke vrapuar, dikush duke ecur, dikush duke u zvarritur e dikush rrëmbehet e hidhet në Xhehenem. Ai që e kalon urën e Siratit hyn në Xhenet. Pasi ta kalojnë besimtarët këtë urë, ndalen në një vend ndërmjet Xhenetit dhe Xhehenemit, ku marrin hakun ndaj njëri-tjetrit, e kur të pastrohen tërësisht e të jenë të gatshëm u lejohet atyre të hyjnë në Xhenet. I pari që do ta hapë portën e Xhenetit është Muhamedi ﷺ.

[41] Pellg është vendi ku grumbullohet uji. Përkthyesi.

**Pyetje**

1. Kush është i pari që do të hyjë në Xhenet?
2. Ç'është Haudi?
3. Përshkruaje ujin e Haudit!
4. Ç'është Sirati?
5. Si e kalojnë njerëzit urën e Siratit?
6. Ku do të ndalen njerëzit pas kapërcimit të Siratit dhe përse?

## KADERI (CAKTIMI I ALLAHUT)

### Domethënia e kaderit

Kaderi është dija e Allahut të Madhërishëm lidhur me të gjitha krijesat para krijimit të tyre. Ai krijoi të gjitha krijesat me vullnetin dhe fuqinë e Tij në pajtim me dijen e Tij. Besimi në kader përmban dy kushte:

Kushti i parë: Të besosh se Allahu i Madhërishëm para se t'i krijonte robërit e dinte se çfarë veprash do t'i bëjnë ata, qofshin të mira a të këqija dhe këtë e shkroi tek Ai.

Kushti i dytë: Të besosh se Allahu ka krijuar të gjitha veprat e robërve me vullnetin e Tij.

Ështё vërtetuar në Kuran dhe në Sunet dhe i tërë umeti pajtohet me atë se besimi në kader është një ndër shtyllat e Imanit dhe se ajo që do Allahu të ekzistojë ekziston, e ajo që nuk do Allahu që të ekzistojë nuk ekziston. Andaj detyrohemi të besojmë në kader, gjegjësisht se e mira dhe e keqja janë caktuar nga Allahu.

### Mënyra e besimit në caktimin e Allahut

Pejgamberi ﷺ sqaroi në një hadith mënyrën e të besuarit në caktimin e Allahut. Ajo është që robi ta dijë se ajo që e ka goditur nuk do të mund të mos e godiste dhe ajo që nuk e ka goditur nuk do të mund ta godiste. I Dërguari ﷺ ka thënë: *"Nuk ka besuar robi derisa të besojë se Allahu ka caktuar çdo gjë, qoftë e mirë a e keqe dhe ta dijë se ajo që e ka goditur nuk do të mund të mos e godiste dhe ajo që nuk e ka goditur nuk do të mund ta godiste."*[42]

---

[42] Tirmidhiu.

**Shkrimi i caktimeve**

Allahu shkroi caktimet e gjërave para krijimit të krijesave. I Lartësuari thotë:

﴿ مَآ أَصَابَ مِن مُّصِيبَةٍ فِي ٱلۡأَرۡضِ وَلَا فِيٓ أَنفُسِكُمۡ إِلَّا فِي كِتَٰبٍ مِّن قَبۡلِ أَن نَّبۡرَأَهَآۚ إِنَّ ذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٞ ٢٢ ﴾

**S'ka fatkeqësi që godet tokën dhe ju, që të mos jetë e shënuar në Libër (Leuhi Mahfûdh) përpara se ta krijojmë atë. Kjo për Allahun është vërtet e lehtë!**[43]

Nga Ubade ibn Samiti ﵁ përcillet të ketë thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë: *"Gjëja e parë që e krijoi Allahu është lapsi. I tha atij: Shkruaj! Tha: Çfarë të shkruaj?! Tha: Shkruaj caktimet e të gjitha gjërave derisa të bëhet Kiamet."*[44]

Nga Ibn Omeri ﵄, në një hadith të shëndoshë, përcillet se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Allahu shkroi caktimet e krijesave pesëdhjetëmijë vjet para se t'i krijonte qiejt e tokën, kurse arshi i Tij qëndronte mbi ujë."*[45]

Pasuesit e Sunetit, duke filluar nga sahabët (shokët e të Dërguarit Muhamed ﷺ) pastaj të gjithë ata që i ndjekin sahabët në vepra të mira, besojnë se Allahu di çdo send dhe se Ai e ka shkruar çdo gjë që ka ndodhur dhe që do të ndodhë deri në Ditën e Kiametit dhe besojnë se Allahu është Zoti, Krijuesi dhe Sunduesi i çdo gjëje. Gjithashtu besojnë se veprat e robërve janë të krijuara nga Allahu dhe burojnë nga vullneti i Tij, por janë veprat e tyre, të cilat i fitojnë nëpërmjet zgjedhjes së tyre

[43] Suretul-Hadijd: 22.
[44] Ebu Davudi.
[45] Muslimi.

të lirë. Për këtë arsye ekziston edhe dënimi dhe shpërblimi. Prej besimit të tyre është se ata i shmangen thellimit në kader, sepse ai është prej fshehtësive të Allahut, të cilat nuk i dinë krijesat, e të cilin nuk e di as ndonjë melek i privilegjuar a ndonjë pejgamber i dërguar.

Kur jobesimtarët kurejshitë kundërshtuan të Dërguarin e Allahut ﷺ lidhur me kaderin, Allahu ia shpalli atij ajetin Kuranor:

﴿ يَوۡمَ يُسۡحَبُونَ فِي ٱلنَّارِ عَلَىٰ وُجُوهِهِمۡ ذُوقُواْ مَسَّ سَقَرَ ٤٨ إِنَّا كُلَّ شَيۡءٍ خَلَقۡنَٰهُ بِقَدَرٖ ٤٩ ﴾

**Ditën e Gjykimit ata do të tërhiqen me fytyrat e tyre në zjarr (e do t'u thuhet): "Shijoni zjarrin e Xhehenemit!" Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me masë të paracaktuar.**[46]

Abdullah ibn Omeri ﵁ thoshte: "Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti i Ibn Omerit, sikur ndokush të kishte ar sa kodra e uhudit, e pastaj ta shpenzonte atë në rrugën e Allahut, Allahu nuk do t'ia pranonte atë pa besuar kaderin (caktimin) e Tij." Mandej, këtë e argumentoi me thënien e Pejgamberit ﷺ: *"Iman domethënë të besosh në Allahun, në melekët e Tij, në librat e Tij, në të dërguarit e Tij, në Ditën e Gjykimit dhe të besosh kaderin, pra se Allahu ka caktuar çdo gjë, qoftë e mirë a e keqe."*[47]

**<u>Pyetje</u>**

1. Ç'është kaderi?
2. Çka domethënë besimi në kader?
3. Kur i shkroi Allahu caktimet e gjërave?
4. Ku janë të shkruara këto caktime?

---

[46] Suretul-Kamer: 48,49.
[47] Muslimi.

5. Cili është mendimi i Abdullah ibn Omerit, lidhur me atë që e kundërshton kaderin?

6. Sqaro mendimin e pasuesve të Sunetit përkitazi me kaderin!

7. Pse pasuesit e Sunetit mendojnë se duhet të lihet të folurit e tepërt rreth kaderit?

## SHIRKU

Shirk domethënë t'i shoqërosh Allahut dikë a diçka në adhurim ose t'i përshkruash dikujt tjetër pos Allahut diçka që është e veçantë për Allahun.[48] Çështja e shirkut është shumë e madhe sikurse edhe rreziku i tij që është shumë i madh. Ai e nxjerr njeriun nga Islami dhe e largon atë nga lumturia. Për këtë arsye, Allahu i Lartësuar ua tërhoqi vërejtjen robërve të Vet nga shirku në mënyrë të qartë, duke sqaruar se nuk e fal atë që bën shirk. Ai thotë:

﴿ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغۡفِرُ أَن يُشۡرَكَ بِهِۦ وَيَغۡفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُۚ ﴾

**Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush a diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë.[49]**

Po ashtu, Allahu, në disa ajete tjera, na tregon se ia ka ndaluar Xhenetin atij që i përshkruan Allahut shok dhe e ka kërcënuar atë me Zjarr, duke thënë:

﴿ إِنَّهُۥ مَن يُشۡرِكۡ بِٱللَّهِ فَقَدۡ حَرَّمَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِ ٱلۡجَنَّةَ وَمَأۡوَىٰهُ ٱلنَّارُۖ وَمَا لِلظَّٰلِمِينَ مِنۡ أَنصَارٖ ٧٢ ﴾

**Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do të jetë Zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës.[50]**

---

[48] Kjo fjali është shtuar nga përkthyesi.
[49] Suretu en-Nisa: 48.
[50] Suretu el-Maide: 72.

Ndërsa, Pejgamberi ﷺ tregoi se ai që vdes duke i përshkruar Allahut shokë në lutje do të hyjë në Zjarr. Ai thotë: *"Ai që vdes duke lutur dikë tjetër pos Allahut do të hyjë në Zjarr."*[51]

Madje, edhe i dashuri dhe miku i Allahut, Ibrahimi ﷺ kishte frikë për veten dhe bijtë e tij nga shirku. Prandaj, kërkoi nga Allahu që ta ruajë atë dhe bijtë e tij nga shirku. Allahu i Lartësuar, duke rrëfyer për të, thotë:

﴿ وَإِذۡ قَالَ إِبۡرَٰهِيمُ رَبِّ ٱجۡعَلۡ هَٰذَا ٱلۡبَلَدَ ءَامِنٗا وَٱجۡنُبۡنِي وَبَنِيَّ أَن نَّعۡبُدَ ٱلۡأَصۡنَامَ ٣٥ ﴾

**(Kujtoje) kur Ibrahimi tha: "O Zoti im, bëje të sigurt këtë qytet dhe më ruaj mua dhe pasardhësit e mi nga adhurimi i idhujve[52]![53]**

**Llojet e shirkut**

Shirku ndahet në dy lloje: në shirk të madh dhe në shirk të vogël.

Shirku i madh është t'i përshkruash dikujt tjetër pos Allahut diçka që është e veçantë për Allahun, siç është therja e kurbanit, rënia në sexhde, duaja (lutja) etj.

Shirku i vogël është ai që në Kuran dhe Sunet është quajtur shirk, por nuk e ka arritur shkallën e shirkut të madh, sikundër është thënia "çfarë do Allahu dhe ti", dhe siç është syfaqësia e paktë, betimi në dikë tjetër pos Allahut etj.

---

[51] Buhariu.

[52] Idhulli është statujë ose figurë në formë njeriu a kafshe, të cilin e adhurojnë politeistët.

[53] Suretu Ibrahim: 35.

## Dallimi ndërmjet shirkut të madh dhe atij të vogël

1. Shirku i madh i rrënon të gjitha veprat, kurse shirku i vogël i rrënon vetëm veprat që i shoqëron ai.

2. Shirku i madh shkakton që bërësi i tij të mbetet përherë në Zjarr, ndërsa shirku i vogël nuk është i tillë.

3. Shirku i madh e nxjerr bërësin e tij nga feja, ndërsa i vogli jo.

Sido që të jetë, muslimani duhet të largohet nga shirku, qoftë i madh a i vogël dhe të ruhet prej tij në përgjithësi.

O Allahu im, mbromë nga shirku që e di dhe më fal për mëkatin që nuk e di!

**Pyetje**

1. Cili është dallimi ndërmjet shirkut të madh dhe atij të vogël?
2. Sill një shembull për shirkun e vogël!
3. Cili është vendimi për rënien në sexhde dikujt tjetër pos Allahut?
4. Cili është dënimi për atë që bën shirk Ditën e Gjykimit?
5. Sill argument për këtë që thua!
6. Pse ua tërhoqi vërejtjen Allahu robërve të Vet nga shirku?
7. A e nxjerr shirku i vogël njeriun nga Islami?

## DISA LLOJE TË SHIRKUT

### a) Betimi në dikë tjetër pos Allahut

Me betim nënkuptojmë betimin në dikë a në diçka që madhërohet, për të vërtetuar vendosmërinë për të bërë një vepër ose për të mos e bërë atë. Pra, betimi në diçka nënkupton madhërim për të, kurse i vetmi që meriton të madhërohet është Allahu i Lartësuar. Për këtë arsye, nuk lejohet të betohemi në dikë tjetër pos Allahut, pa marrë parasysh madhështinë e atij në të cilin betohemi, qoftë ai Pejgamberi ﷺ a Qabeja e ndritshme.

Dijetarët islamë kanë rënë në ujdi të plotë se betimi duhet të bëhet vetëm në Allahun e Madhëruar ose në cilësitë e Tij dhe se betimi në dikë tjetër pos Tij është i ndaluar.

Përkitazi me ndalimin e betimit në dikë tjetër pos Allahut janë përcjellë shumë hadithe, prej tyre është thënia e Pejgamberit ﷺ: *"Kush betohet në dikë tjetër pos Allahut ka rënë në kufër (mosbesim) a në shirk."*[54]

Pos kësaj, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Allahu jua ka ndaluar betimin në baballarët tuaj, andaj kushdo që betohet le të betohet në Allahun ose le të heshtë."*[55]

Si shembuj për betimin në dikë tjetër pos Allahut mund t'i cekim disa thënie të përhapura ndër njerëz, siç janë thëniet: "pasha Pejgamberin", "pasha Qaben", "pasha jetën tënde" etj.

Në Sunetin e të Dërguarit të Allahut ﷺ është transmetuar ndalimi i të shprehurit me terma që barazojnë Allahun me të tjerët ose ia

[54] Tirmidhiu.
[55] Buhariu.

drejtojnë rezultatet dikujt tjetër pos Tij, siç janë thëniet: "Çfarë do Allahu dhe ti", "po të mos ishin barërat do të shkatërrohesha", "po të mos ishte qeni do të hynte hajduti në shtëpi" etj. Ndërsa, detyrë jona është që këto gjëra t'ia përshkruajmë vetëm Allahut.

Ekzistojnë shumë shprehje të ngjashme me këto, të përhapura ndër gjuhët e shumë njerëzve, si p.sh.: "Po të mos ishte komandanti do të mundej ushtria", "sikur të mos ishte zelli i të sinqertëve kjo çështje nuk do të kishte sukses" ose "do ta mundim armikun dhe do ta jetësojmë fitoren".

Ndërsa, në fjalë të ngjashme me këto duhet të themi kështu: "po të mos ishte Allahu, pastaj komandanti do të mundej ushtria", "sikur të mos ishte Allahu, pastaj zelli i të sinqertëve nuk do të korrnim sukses" dhe "do ta mundim armikun, insha-Allah (në dashtë Allahu) dhe do ta jetësojmë fitoren".

**b) Mbajtja e perit, hallkës[56] e të ngjashme me to për ta larguar a për ta parandaluar fatkeqësinë**

Disa njerëz vendosin penj e gjëra të ngjashme me ta në qafat ose në duart e tyre dhe mendojnë se këta penj shërojnë sëmundjet ose pengojnë mësyshin. Këto gjëra nuk i kanë hije mendjes së muslimanit, të cilën Allahu e ndriti me fe dhe e liroi nga besëtytnitë dhe pallavrat. Sigurisht që shërimi i sëmundjeve nuk bëhet me shkaqe ose mjete të ndaluara, por bëhet nëpërmjet barërave të mira e të dobishme e të ngjashme me to, të cilat janë prej shkaqeve, gjegjësisht mjeteve të lejuara, duke u mbështetur njëkohësisht në Allahun dhe duke qenë i bindur se vetëm Ai sjell dobi dhe dëm. Po ashtu, edhe Pejgamberi ﷺ i

[56] Hallkë: çdo gjë në formë rrethi.

ndaloi njerëzit nga këto gjëra. Njëherë, kur Pejgamberi ﷺ pa një njeri që kishte vendosur një hallkë bakri në dorën e tij e qortoi atë për këtë vepër, siç përmendet në hadithin fisnik: *Nga ‘Imran ibn Husajni ؓ përcillet se i Dërguari i Allahut ﷺ kur pa një njeri, që kishte vendosur një hallkë prej bakri në dorën e tij i tha: "Ç'është kjo?!" "Kundër ligështisë" – iu përgjigj ai. "Hiqe atë, ngase ajo vetëm të shton ligështi. Po të vdisje me të, kurrë nuk do të shpëtoje", – ia ktheu i Dërguari ﷺ.*[57]

Ndërsa, Hudhejfe ؓ kur pa një burrë që kishte vënë në dorë një hallkë kundër etheve, ia këputi atë dhe lexoi thënien e Allahut:

﴿ وَمَا يُؤْمِنُ أَكْثَرُهُم بِٱللَّهِ إِلَّا وَهُم مُّشْرِكُونَ ١٠٦ ﴾

**Shumica e tyre nuk besojnë në Allahun, pa i shoqëruar Atij njëkohësisht (idhuj të rremë) në adhurim.**[58]

**<u>Pyetje</u>**

1. Sqaro normat për betimet në vijim:
   a) Pasha Pejgamberin ﷺ.
   b) Pasha madhërinë e Allahut.
   c) Pasha Librin e Allahut.
   d) Pasha Qaben e ndritshme.
2. Çka kuptojmë me betim?
3. Çka nënkupton betimi në diçka?
4. Vetëm në kë duhet të betohemi?
5. Cili është vendimi për betimin në dikë tjetër pos Allahut? Sill argument!

---

[57] Ahmedi.
[58] Suretu Jusuf: 106.

6. Cili është vendimi për lidhjen e perit ose të hallkës për t'u ruajtur nga dëmi a sëmundja?

## VENDIMI PËR THERJEN E KURBANIT PËR DIKË TJETËR POS ALLAHUT DHE VIZITIMI I VARREVE

**Therja e kurbanit për hir të dikujt tjetër pos Allahut është shirk**

Therja e kurbanit është ibadet (adhurim), kurse t'ia kushtosh atë dikujt tjetër pos Allahut është shirk i madh. Madje, Allahu i Madhërishëm, në disa vende në Librin e Tij, e ka bashkuar atë me namazin. Ai thotë:

﴿ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَٱنْحَرْ ﴾ ٢

**Andaj, falu dhe ther kurban (vetëm) për Zotin tënd![59]**

Namazi është prej ibadeteve (adhurimeve) më të mira fizike, ndërsa therja e kurbanit është prej ibadeteve më të mira materiale. Sikundërqë namazi nuk lejohet t'i kushtohet dikujt tjetër pos Allahut, ashtu edhe therja e kurbanit nuk lejohet t'i kushtohet dikujt tjetër pos Tij. Andaj, kushdo që ia kushton ndonjë lloj të ibadetit dikujt tjetër pos Allahut është mushrik (idhujtar, politeist).

Sigurisht që therja e kurbanit për dikë tjetër pos Allahut është prej mëkateve më të mëdha. I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ përkitazi me këtë, ka thënë: *"Allahu e ka mallkuar atë që ther kurban për dikë tjetër pos Tij."*[60]

**Udhëtimi për të vizituar varret e evliave (të dashurve të Allahut)**

Ebu Seidi ﵁ transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Mos i shndërroni shtëpitë tuaja në varre, e as varrin tim në vend feste dhe*

[59] Suretul-Keuther: 2.
[60] Muslimi.

*dërgoméni salavate, sepse salavatet tuaja më arrijnë, kudo qofshit ju."*[61]

Pejgamberi ﷺ ndaloi njerëzit ta shndërrojnë varrin e tij në vend feste nga kujdesi që kishte për ta ruajtur umetin e tij nga shirku. Kurse, Imam Maliku urrente që banorët e Medines të vinin te varri i Pejgamberit ﷺ, në mënyrë që kjo të mos shndërrohej në traditë. Pos kësaj, thoshte: *"Këtë umet mund ta përmirësojë vetëm ajo që i përmirësoi të parët e tij."*

**Veprat që i bëjnë njerëzit gjatë vizitimit të varreve**

Ato janë dy llojesh: Të ligjëruara dhe të ndaluara.

Veprat e ligjëruara janë ato që i ligjësoi Pejgamberi ﷺ përkitazi me vizitimin e varreve, të cilat muslimani i viziton duke zbatuar Sunetin, pra lutet për banorët e tyre në përgjithësi, ndërsa për të afërmit në veçanti; tregohet bamirës ndaj tyre, duke u lutur dhe duke kërkuar mëshirë e falje për ta dhe njëkohësisht i bën mirë vetes duke zbatuar Sunetin dhe duke e kujtuar ahiretin (botën e amshuar).

Kurse, veprat e ndaluara ndahen në dy lloje:

Lloji i parë: Veprat që janë mjete që shpien në shirk, si p.sh.: Teuessuli (afrimi dhe kërkimi i begatisë) nëpërmjet varreve ose banorëve të tyre, namazi në varreza, ndezja e qirinjve në to, teprimi me to a me banorët e tyre etj. Pra, kjo është e ndaluar, sepse është mjet që çon në shirk.

Lloji i dytë: Veprat që janë kufër (mosbesim), si p.sh.: Lutja drejtuar banorëve të varreve, kërkimi i ndihmës nga ta, besimi se ata mund t'i bëjnë ndokujt dëm a dobi dhe kërkimi i nevojave të kësaj bote dhe të

[61] Ebu Davudi.

botës tjetër prej tyre. Këto vepra janë shirk i madh dhe i ngjajnë plotësisht shirkut që e bëjnë idhujtarët me idhujt e tyre.

**Pyetje**

1. Cili është vendimi për therjen e kurbanit për hir të dikujt tjetër pos Allahut?
2. Sill argument se therja e kurbanit për hir të dikujt tjetër pos Allahut është prej mëkateve më të mëdha!
3. Përse Allahu në fjalën e Tij (**Andaj, falu dhe ther kurban (vetëm) për Zotin tënd!**) bashkoi therjen e kurbanit me namazin?
4. Përse Pejgamberi ﷺ ndaloi umetin e tij nga udhëtimi për të vizituar varret?
5. Cilat janë veprat e ligjëruara gjatë vizitimit të varreve?
6. Cilat vepra ndalohen gjatë vizitimit të varreve?

## TEBERRUKU (KËRKIMI I BEREQETIT) PREJ TË VDEKURVE

**Përkufizimi**

*Teberruk quhet kërkimi i bereqetit duke shpresuar në arritjen e tij.*

Kushdo që i drejtohet të vdekurve, duke kërkuar prej tyre dobi a bereqet, veçse i ka marrë ata për zota pos Allahut. Kjo i ngjan tërësisht shirkut që bënin populli i Nuhut dhe shirkut që e bëjnë idhujtarët në përgjithësi.

Shirk i madh është edhe parashtrimi i nevojave të vdekurve dhe shkrimi i letrave atyre, ku bëjnë pjesë thëniet si: "o zotëria im, bëje këtë dhe këtë!", mandej marrja e dheut të tyre duke shpresuar në bereqet dhe gjëra të tjera të ndaluara, të cilat janë përhapur me të madhe në shoqërinë islame. Ka njerëz të atillë, që mendojnë se i vdekuri dëgjon fjalët e tyre dhe u përgjigjet atyre, gjë që është në kundërshtim të plotë me atë që pohohet në Kuranin famëlartë. Allahu i Madhërishëm, në Librin e Tij na ka lajmëruar se Isai ﷺ ka thënë:

﴿ مَا قُلْتُ لَهُمْ إِلَّا مَآ أَمَرْتَنِي بِهِۦٓ أَنِ ٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ رَبِّي وَرَبَّكُمْ ۚ وَكُنتُ عَلَيْهِمْ شَهِيدًا مَّا دُمْتُ فِيهِمْ ۖ فَلَمَّا تَوَفَّيْتَنِي كُنتَ أَنتَ ٱلرَّقِيبَ عَلَيْهِمْ ۚ وَأَنتَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ شَهِيدٌ ﴿١١٧﴾ ﴾

**Unë nuk u kam thënë asgjë tjetër, përveç asaj që më ke urdhëruar Ti: "Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj!" Kam qenë dëshmitar, për sa kohë që kam jetuar midis tyre dhe, qëkurse më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë.[62]**

[62] Suretul-Maide: 117.

Në këtë ajet Kuranor ka argument të qartë se ai që vdes nuk sheh se çfarë veprojnë të gjallët e as që di për ta. Vallë, si mund ta lusë njeriu të vdekurin, kur ai nuk e di gjendjen e tij, e as nuk e di çfarë bën a thotë ai?! Allahu i Madhërishëm, në një ajet tjetër, thotë:

﴿ وَمَنْ أَضَلُّ مِمَّن يَدْعُوا مِن دُونِ اللَّهِ مَن لَّا يَسْتَجِيبُ لَهُ إِلَىٰ يَوْمِ الْقِيَامَةِ وَهُمْ عَن دُعَائِهِمْ
غَافِلُونَ ﴿٥﴾ وَإِذَا حُشِرَ النَّاسُ كَانُوا لَهُمْ أَعْدَاءً وَكَانُوا بِعِبَادَتِهِمْ كَافِرِينَ ﴿٦﴾ ﴾

**Kush është më i humbur se ai, i cili, në vend Allahut, u lutet atyre që nuk mund t'u përgjigjen deri në Ditën e Kiametit e që janë krejt të pavetëdijshëm ndaj lutjes së tyre?! Kur të tubohen njerëzit (në Ditën e Gjykimit), idhujt do të jenë armiq të tyre dhe do ta mohojnë adhurimin e tyre.**[63]

Allahu, në këtë ajet, na lajmëroi për çështjet në vijim:

1. I vdekuri nuk i përgjigjet atij që e thërret.

2. I vdekuri është gafil (i pavetëdijshëm) ndaj thirrësit dhe lutjes së tij, nuk di asgjë për të, dhe

3. I vdekuri, Ditën e Gjykimit do të jetë armik i të gjallit që e lut atë.

Ithtarët e teuhidit janë armiq të ithtarëve të shirkut në këtë dhe botën tjetër.

Me siguri që gjërat, si kërkimi i bereqetit prej të vdekurve dhe parashtrimi i nevojave atyre, filluan të shfaqen te muslimanët vetëm atëherë, kur ata u larguan nga Libri i Zotit të tyre dhe Suneti i të Dërguarit të tyre ﷺ dhe u kapën pas gjepurave e fjalëve të rreme, të pabaza.

---

[63] Suretul-Ahkaf: 5, 6.

Prandaj, është detyrë e thirrësve në rrugën e Allahut t'i thërrasin njerëzit në fenë e pastër, në mënyrë që ata të shpëtojnë nga shirku dhe risitë, derisa umeti islam të drejtohet në rrugën e vërtetë, të cilën e përshkroi i Dërguari i Allahut ﷺ dhe e la umetin e tij në të.

**Pyetje**

1. Ç'është teberruku (kërkimi i bereqetit) prej të vdekurve?
2. Cili është vendimi për afrim tek të vdekurit për të fituar bereqet?
3. Cili është vendimi për marrjen e dheut nga varret, duke kërkuar nëpërmjet tij bereqet?
4. A i dëgjojnë të vdekurit fjalët e atyre që bëjnë teuessul (kërkojnë të afrohen nëpërmjet tyre)? Sill argumentin!

**SHTYLLAT E ISLAMIT**

Nga Ibn Omeri ﵄ përcillet se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij, pastaj falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit dhe kryerja e haxhit."*[64]

Në të vërtetë, Islami nuk mund të plotësohet pa i zbatuar këto shtylla, të cilat janë ibadetet më madhështore.

**1. Shehadeti (Dëshmia)**

Dëshmia se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij është shtylla më e rëndësishme e Islamit, sepse ajo është themeli, pa të cilin nuk mund të ndërtohet Islami. Andaj, ibadetet janë të pavlefshme, në qoftë se nuk e pranojmë atë.

**2. Namazi**

Menjëherë pas dëshmisë vjen namazi i detyrueshëm, i cili është shtylla e fesë dhe ndër veprat më të dashura tek Allahu. Allahu, për shkak të rëndësisë së namazit ia obligoi atë Pejgamberit të Tij ﷺ natën e miraxhit (natën kur Pejgamberi ﷺ u ngrit në qiell). Namazi është gjëja e parë për të cilën do të llogaritet robi Ditën e Gjykimit dhe gjëja e fundit e fesë që do të humbasë.

Namazi është shumë i rëndësishëm dhe ka pozitë të lartë te muslimanët. Ata tubohen pesë herë në ditë për ta falur atë. Kjo ndikon

[64] Muslimi.

që ata të njihen mes vete dhe që në zemrat e tyre të krijohet mëshira dhe, si rrjedhojë, të kujdesen për njëri-tjetrin, të njihen me të sëmurët dhe nevojtarët, ta vizitojnë të sëmurin, ta ndihmojnë të varfrin, e të kenë të mira tjera të shumta.

Allahu i Madhërishëm urren shumë që të vonohet namazi derisa t'i kalojë koha, e si është puna atëherë me atë që nuk e falë fare atë?! Ai thotë:

﴿فَوَيْلٌ لِّلْمُصَلِّينَ ۝٤ ٱلَّذِينَ هُمْ عَن صَلَاتِهِمْ سَاهُونَ ۝٥﴾

**Mjerë për ata, të cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për namazet.**[65]

**3. Zekati**

Zekati, i cili bën pjesë në ibadetet materiale përmendet bashkë me namazin në tetëdhjetë e dy ajete Kuranore. Allahu e bëri atë detyrë të domosdoshme për t'ia plotësuar nevojat të varfërve dhe në mënyrë që të krijohet një asistencë sociale në mesin e muslimanëve, ashtu që individi të ndiejë përgjegjësi ndaj shoqërisë dhe po ashtu shoqëria ndaj individit. Kështu krijohet lidhja vëllazërore ndërmjet muslimanit të pasur dhe vëllait të tij të varfër dhe kështu jeton e tërë shoqëria në siguri e harmoni, madje mënjanohen edhe krimet si: vjedhja dhe marrja e pasurisë padrejtësisht.

**4. Agjërimi**

Allahu, për shkak të rëndësisë së madhe të agjërimit, e bëri atë të detyrueshëm për çdo popull. Ai thotë:

---

[65] Suretul-Maun: 4,5.

﴿ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ كُتِبَ عَلَيۡكُمُ ٱلصِّيَامُ كَمَا كُتِبَ عَلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِكُمۡ لَعَلَّكُمۡ

تَتَّقُونَ ١٨٣ ﴾

**O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat.**[66]

Agjërimi, si ibadet madhështor, u bë detyrë e domosdoshme për të gjithë popujt, sepse nëpërmjet tij shfaqet vërtetësia e dashurisë së robit ndaj Zotit të Vet, sikurse edhe madhërimi i tij për Të dhe kërkimi i kënaqësisë së Allahut, duke ndaluar veten nga uria, etja dhe epshet. Agjëruesi kujton gjendjen e vëllezërve të tij të varfër, të cilët janë të privuar nga dhuntia e të ngrënit dhe gjëra të tjera që i kërkon epshi, qoftë ndonjëherë ose të shumtën e kohës, kështu që i mëshiron dhe i ngushëllon ata me pasurinë që ia ka dhënë Allahu i Lartësuar.

**5. Haxhi**

Allahu e bëri të detyrueshëm haxhin, sepse në të ka shumë përfitime dhe të mira, të cilat e përfshijnë fenë dhe jetën e kësaj bote.

Prej të mirave fetare janë bindja ndaj Allahut, njësimi dhe adhurimi i Tij, të cilat shfaqen gjatë tavafit, sa'jit, ndenjes në Arafat, bujtjes në Muzdelife e në Mina dhe gjuajtjes së gurëve, sepse ditët e haxhit janë ditë adhurimi, lutjeje dhe kujtimi Allahun e Lartësuar.

Kurse, prej të mirave të kësaj bote janë tubimi madhështor i muslimanëve që ngjan në atë kohë, e si rrjedhojë lidhen me njëri – tjetrin, mësojnë për problemet e tyre dhe përfitojnë të mira tjera të pamohueshme kulturore dhe shoqërore.

---

[66] Suretul-Bekare: 183.

**Pyetje**

1. Cilat janë shtyllat e Islamit?
2. Pse shehadeti është shtylla më e rëndësishme e Islamit?
3. Çfarë rëndësie ka namazi dhe kur është bërë i detyrueshëm?
4. Përmend disa përfitime shoqërore të namazit!
5. Përse është bërë i detyrueshëm zekati?
6. Në sa ajete Kuranore përmendet zekati bashkë me namazin?
7. Përse ka qenë i detyrueshëm agjërimi për popujt e mëhershëm?
8. Përmend disa të mira shoqërore të agjërimit!
9. Përse e bëri Allahu të detyrueshëm haxhin?
10. Përmend disa të mira fetare dhe të mira të kësaj bote të haxhit!

## SUNETI DHE BIDATI

*Sunet* në kuptimin gjuhësor domethënë: mënyrë, rrugë, metodë.

Ndërsa, në kuptimin fetar nënkupton fjalët, veprat dhe pëlqimet e pejgamberit Muhamed ﷺ.

Kurse fjala *bidat* në kuptimin gjuhësor domethënë: risi, qoftë në fe a jashtë saj.

Ndërsa, në kuptimin fetar nënkupton çdo ibadet të futur në fe, për të cilin nuk ka bazë në Kuran e as në Sunet.

I dërguari i Allahut ﷺ porositi umetin e vet ta pasojnë Sunetin dhe të kapen pas tij dhe ua tërhoqi vërejtjen nga bidatet. Ai ka thënë: *"Kapuni pas Sunetit tim dhe Sunetit të kalifëve (prijësve) të drejtë që vijnë pas meje. Kapuni pas tij, shtrëngojeni atë me dhëmballë dhe ruajuni nga gjërat e shpikura, sepse çdo bidat (risi në fe) është devijim."*[67]

Pejgamberi ﷺ gjithashtu ka thënë: *"Ai që thërret në ndonjë udhëzim do ta ketë shpërblimin e atyre që e pasojnë pa iu pakësuar atyre aspak shpërblimi, ndërsa ai që thërret në ndonjë devijim do ta ketë mëkatin e atyre që e pasojnë pa iu pakësuar atyre aspak mëkati."*

**Cilët janë pasuesit e Sunetit?**

Pasuesit e Sunetit janë ithtarët e Sunetit, të cilët kapen pas tij, e mësojnë dhe e kuptojnë atë dhe njëherazi thërrasin njerëzit në të. Parimet e tyre burojnë nga Kurani dhe Suneti. Ata besojnë në këto dy burime dhe ndjekin këtë rrugë. Kushdo që i kundërshton ata është bidatçi i humbur.

[67] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë.

Parimet e tyre janë të shumta, por ne po i përmendim vetëm disa prej tyre:

1. Ata nuk i quajnë mëkatarët muslimanë jobesimtarë, edhe nëse bëjnë mëkate të mëdha.

2. I duan familjen e Pejgamberit ﷺ dhe shokët e tij.

3. Ndjekin gjurmët e Pejgamberit ﷺ dhe largohen nga gjërat e shpikura.

4. Besojnë në keramete të evliave (të dashurve të Allahut).

Ata urdhërojnë për mirë dhe ndalojnë nga e keqja, duke qenë të kapur pas këtyre parimeve dhe besojnë se haxhi, xhihadi dhe namazi bashkë me udhëheqësit janë të lejuar, qofshin ata të mirë a të këqij. Njëkohësisht, porosisin për durim, thërrasin në vlerat e moralit, në vepra të mira, në bamirësi ndaj prindërve, në përmirësimin e lidhjeve farefisnore, në fqinjësi të mirë dhe në bamirësi ndaj të varfërve dhe bonjakëve.

**Pyetje**

1. Çka domethënë Sunet në kuptimin gjuhësor dhe në atë fetar?
2. Çka domethënë bidat në kuptimin gjuhësor dhe në atë fetar?
3. Me çka e porositi Pejgamberi ﷺ umetin?
4. Nga cila gjë ua tërhoqi vërejtjen Pejgamberi ﷺ umetit?
5. Cilët janë pasuesit e Sunetit?
6. Përmend disa parime të pasuesve të Sunetit, të nxjerra nga Kurani dhe Suneti?
7. Cili është vendimi për atë që kundërshton pasuesit e Sunetit në parimet e tyre?

**PËRMBAJTJA**

